# Muharremi

## Muaji i parë prej muajve të vitit hixhri (të emigrimit profetik)

### Kuptimi i emrit:



"Muharrem-i ndaluar", me kuptimin se është *haram* (e paligjshme) lufta në të, sepse ai është njëri nga muajt e shenjtëruar. Quhet muaji i Allahut si nderim për të. Po kështu quhet muaji i shurdhët nisur nga fuqia e ndalimit (imunitetit) të tij.

### Cilat janë dispozitat e muajve të shenjtëruar?

Allahu ka urdhëruar **të madhërohen ritet e tij dhe të tregohet kujdes** për të mbrojtur shenjtërinë dhe për të bërë vepra të mira [në muajt e shenjtëruar], pasi e keqja në to është më e madhe sesa jashtë tyre: **"Vërtet, numri i muajve tek Allahu është dymbëdhjetë, sipas Librit të Allahut, që prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Katër prej tyre janë të shenjtë, sipas besimit të drejtë. Prandaj, mos i bëni vetes dëm, duke i shkelur këta muaj!"** (ET-TEUBE: 36)

**Në fillim të Islamit lufta në muajt e shenjtëruar ishte e paligjshme,** por pastaj kjo u shfuqizua dhe këto muaj u bënë si muajt e tjerë sa i përket luftës, nisur nga fjala e Allahut të Lartësuar: **"Prandaj, mos i bëni vetes dëm, duke i shkelur këta muaj! Megjithatë, luftoni të gjithë kundër idhujtarëve, ashtu si luftojnë ata të gjithë kundër jush."** (ET-TEUBE: 36) Porse muslimani duhet të jetë i kujdesshëm gjatë tyre, në adhurimin dhe angazhimet e tij me dispozitat e Islamit, ashtu siç ka urdhëruar Allahu.

### Vlera e tij [Muharremit]:



**1** Është muaji më me vlerë pas Ramazanit dhe përkatësohet tek Allahu si madhëri dhe nderim për këtë muaj. Profeti (Paqja qoftë mbi të!) ka thënë: *"Muaji më me vlerë ndër muajt është muaji i Allahut të cilin e thërrisni Muharrem."* (Nesaiu në Sunen el Kubra 4202)

**2** Agjërimi në të është agjërimi më me vlerë pas muajit Ramazan, i Dërguari i Allahut (Paqja qoftë mbi të!) ka thënë: *"Agjërimi më me vlerë pas Ramazanit është në muajin e Allahut Muharrem."* (Muslim 1163)



**3** Është njëri prej muajve të shenjtëruar, madje më i madhëruari dhe më i nderuari i tyre.




### Muajt e shenjtëruar

Muajt e shenjtëruar janë katër muaj, të cilat Allahu urdhëroi të madhërohen dhe e shpalli të paligjshme luftën në to, me mbrojtje të haxhilerëve dhe vizitorëve të Qabesë, me qëllim që ata të mundësohen ta kryejnë haxhin dhe vizitën e Qabesë në qetësi dhe siguri të plotë:




**Dhul-Ki'ade** është muaji i njëmbëdhjetë në të cilin haxhilerët parapërgatiten dhe fillojnë udhëtimin për në Mekë.

**Dhul-Hixhxhe** është muaji i dymbëdhjetë ku kryhen veprimet e haxhit.

**Muharremi** është muaji i parë i vitit [hixhri], në të cilin haxhilerët kthehen në shtëpitë e tyre.

**Rexhebi** është muaji i shtatë, që i bie të jetë në mes të vitit, me qëllim që kush dëshiron të vizitojë Qabenë jashtë sezonit të haxhit, të ketë mundësi ta vizitojë atë në siguri dhe qetësi.

### Përse është i pari i muajve?

Kjo ka ardhur nga marrëveshja e *sahabëve* (shokëve të Profetit), në vitin 16 hixhri që përkon në kohën e Umar ibn Khatabit (Allahu qoftë i kënaqur me të!), ku ata ranë dakord që kalendarin ta fillonin me vitin e emigrimit të Profetit fisnik (Paqja qoftë mbi të!). Ata zgjodhën që vitin ta fillonin me muajin Muharrem, për disa urtësi, prej të cilave përmendim:




**1** Sepse ai është muaji i zanafillës së vendimit të Profetit (Paqja qoftë mbi të!) për të emigruar, pasi u takua me ensarët (medinasit) në Akabe, pas haxhit.

**2** Sepse ai është një muaj prej muajve të shenjtëruar, pasues i muajit të haxhit (Dhul-Hixhxhe). Duke qenë se muslimanët i plotësuan adhurimet që kishin për detyrë këtë vit, sikurse agjërimin dhe haxhin, ata parapëlqyen ta fillonin vitin e ri me një prej muajve të shenjtëruar, ashtu siç e përmbyllën atë me një muaj të shenjtëruar (Dhul Hixhxhe-n).

# Dita e Ashurasë

**Ashuraja është quajtur me këtë emër sepse i përket numrit dhjetë *(ashra)*, duke qenë se Ashuraja është dita e dhjetë e muajit Muharrem.**

### Përse e agjërojmë Ashuranë?



Kur Profeti (Paqja qoftë mbi të!) erdhi në Medinë, i gjeti hebrenjtë agjërueshëm ditën e Ashurasë. Ai (Paqja qoftë mbi të!) u tha atyre: *"Çfarë është kjo ditë që po e agjëroni?"* Ata i thanë: Kjo është një ditë e madhe në të cilën Allahu e shpëtoi Musain (Paqja qoftë mbi të!) dhe popullin e tij, si dhe mbyti në det Faraonin dhe popullin e tij. Musai (Paqja qoftë mbi të!) e agjëroi atë për falënderim, prandaj dhe ne e agjërojmë atë. I Dërguari i Allahut (Paqja qoftë mbi të!) tha: *"Ne jemi më të meritueshëm dhe më primarët për Musain sesa ju."*
I Dërguari i Allahut (Paqja qoftë mbi të!) e agjëroi atë dhe urdhëroi që të agjërohet. (Bukhari 3943, Muslim 1130). Ne e agjërojmë atë sipas modelit të Profetit (Paqja qoftë mbi të!) dhe si falënderim ndaj Allahut për fitoren që i dha profetit të Tij, Musait (Paqja qoftë mbi të!).

### Vlera e agjërimit të **Ashurasë**

Ajo shlyen mëkatet e një viti të plotë para saj. I Dërguari i Allahut (Paqja qoftë mbi të!) në lidhje me agjërimin e Ashurasë ka thënë: "Shpresoj tek Allahu që të shlyejë [mëkatet e vogla për] vitin që është para saj." (Muslim 1162)

Po kështu është thënë se ajo është dita më e mirë në të cilën agjërohet veç agjërimit të obligueshëm. Ibën Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) ka thënë: "Nuk e kam parë Profetin (Paqja qoftë mbi të!) të kishte për qëllim agjërimin e një dite të mbivlerësuar [prej tij me agjërim] mbi të tjerat, përveçse këtë ditë, ditën e Ashurasë." (Bukhari 2006, Muslim 1162)

### Krahasimi i agjërimit të ditës së ***Ashurasë*** me ditën e ***Arafatit***







Totali i ditëve = 708 ditë




Totali i ditëve = 354 ditë

### Gradët e agjërimit të saj:




| | | | |
|---|---|---|---|
| Veçimi i ditës së dhjetë (Ashurasë) me agjërim; | Agjërimi i ditës së nëntë, të dhjetë dhe të njëmbëdhjetë; | Agjërimi i ditës së dhjetë dhe njëmbëdhjetë; | Agjërimi i ditës së nëntë dhe ditës së dhjetë; |
| Referuar në trajtën e përgjithshme të hadithit mbi vlerën e agjërimit të Ashurasë. | Sepse hadithi është transmetuar me lidhëzën "dhe" nga Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të!): "Agjëroni një ditë para saj (Ashurasë) dhe një ditë pas saj." (Bejhakiu në Sunen el-Kubra 8406) | I Dërguari (Paqja qoftë mbi të!) ka thënë: "Kundërshtojini hebrenjtë, agjëroni para saj (Ashurasë) një ditë, ose pas saj një ditë." (Ahmedi 2154, Ibn Khuzejme 2095) | Është grada më me vlerë dhe është ajo gradë që Profeti (Paqja qoftë mbi të!) vendosi ta bënte. Për këtë ai (Paqja qoftë mbi të!) tha: "Nëse do jem ende deri në të ardhshmin (vitin që vjen) me siguri që do ta agjërojë të nëntën (ditë)" (Muslim 1134), pra bashkë me të dhjetën. |



### Ashuraja dhe vrasja e Husejnit (Allahu qoftë i kënaqur me të!):

Në ditën e Ashurasë të vitit 61 hixhri (680 gregorian), në një tragjedi pikëlluese, vritet Husejn ibn Ali ibn Ebi Talibi (Allahu qoftë i kënaqur me të!), shkëlqesia e të rinjve banorë të Xhenetit, nipi i të Dërguarit të Allahut (Paqja qoftë mbi të!), biri i Fatime Zahrasë [së lulëzuar] (Allahu qoftë i kënaqur me të!), një prej krerëve të sahabëve dhe dijetarëve të tyre. Bashkë me të vriten edhe një numër i madh prej fëmijëve dhe familjarëve të shtëpisë së tij fisnike...

Kjo është një tragjedi e madhe që goditi umetin (bashkësinë islame), siç ishte goditur me një tragjedi më të madhe se kjo kur u vra Umar ibn Khatabi (Allahu qoftë i kënaqur me të!) dhe Ali ibën Ebi Talibi (Allahu qoftë i kënaqur me të!), apo edhe më parë kur kishte ndërruar jetë Profeti (Paqja qoftë mbi të!). Asnjë prej djemve dhe dashamirëve të tyre nuk qe angazhuar me një sezon vjetor pikëllimi dhe lotimi, e lëre më pastaj kur vjen fjala për rrahjen e vetes me shuplakë dhe kujën, që janë prej mëkateve të mëdha?




Projekti: Udhëzuesi i thjeshtuar i muslimanit
Këndvështrimi artistik: Hasen Baharun
Projektues dhe zbatues: Kompania Ed-Delil el-Muasir

**Për informacione shtesë**

- Libri ***"Lataif el-Mearif"*** i Ibn Rexhebit
- ***"Ehkam el-Kuran"*** i Kurtubiut
- ***"Tefsir el-Kuran el-Adhim"*** i Ibn Kethirit në komentimin e sures (kaptinës kuranore) Teube (ajetet 36-37).